## Veprat që shpijnë për në Xhenet

Ky rast i pyetjes së Muadhit të Dërguarin, lavdërimi dhe paqja e Allahut qofshin mbi të, nga një transmetim tjetër mësohet se ka qenë rruga e tyre duke shkuar për në luftën e Tebukut. Dhe një ditë, thotë Muadhi, ndërsa ishim duke ecur, na shpërndau vapa e madhe dhe në një rast të Dërguarin, lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, kisha njeriun më afër. Aty iu afrova dhe e pyeta *"O i Dërguar i Allahut! Më trego për...!"* deri në fund të kësaj bisede mes tyre.

Transmetojnë imamët: Ahmedi, Tirmidhiu dhe Ibën Maxhe nga Muadh b. Xhebeli, i cili ka thënë: *"Isha me të Dërguarin, lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, në një udhëtim dhe një ditë, ndërsa po ecnim, qëllova afër tij, i shkova pranë dhe i thashë: "O i Dërguar i Allahut! Më trego për ndonjë vepër që më shpie në Xhenet dhe më largon nga Zjarri!"*

I Dërguari, lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, tha: *"Tanimë më ke pyetur për një gjë madhështore, mirëpo ajo është e lehtë për atë që ia ka lehtësuar Allahu; të adhurosh Allahun dhe të mos i shoqërosh Atij askënd, të falësh Namazin, të nxjerrësh Zekatin (e pasurisë), të agjërosh Ramazanin dhe të kryesh Haxhillëkun."*

Pastaj vazhdoi dhe tha: *"A nuk dëshiron të të shpie në dyert e hairit? "Agjërimi është mburojë. Lëmosha e shuan mëkatin ashtu sikur e shuan uji zjarrin. Namazi i njeriut në fillimin e 1/3 së fundit të natës...,* pastaj lexoi ajetet: *"Ata ngrihen prej shtretërve, duke e lutur Zotin e tyre nga frika dhe nga shpresa, dhe nga ajo që Ne u kemi dhënë (pasuria) atyre, ata japin. Pra, për ata që kanë vepruar nuk di askush për atë kënaqësi (të zemrës e shpirtit) që u është caktuar atyre si shpërblim."* (Es-Sexhde, 16 dhe17)

Pas kësaj i Dërguari, lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, më tha: *"A nuk dëshiron të të informoj për bazën e çdo gjëje,*

*shtyllën e saj dhe gjënë më të lartë të saj?" Gjithsesi o i dërguar i Allahut – iu përgjigja.*

*"Baza e çdo gjëje është Islami, shtylla e saj është namazi, kurse gjëja më e lartë e saj është Xhihadi."*

*"A nuk do të të tregojë për brumosjen e gjithë kësaj?" - më tha pastaj i Dërguari.*

*"Posi jo, o i dërguar i Allahut" - i thash*

*E kapi gjuhën e tij dhe më tha: "Përmbaje këtë!"*

*O i dërguar i Allahut, ne fajësohemi për atë që flasim? – e pyeta.*

*Mbettë nëna pa ty o Muadh! E kush i përmbys njerëzit në zjarr me fytyrat e tyre apo me vrimat e hundëve të tyre, përveç produkteve të gjuhëve të tyre (fjalëve të kota)."*

- **Përmbajtja e hadithit**

Në këtë hadith shihet qartë se çfarë ishte brenga dhe preokupimi më kulmor i shokëve të Muhamedit, sal-lallahu alejhi ve selem. Ata nuk u thelluan shumë të pyesin se si arrihet mirëqenia në këtë botë, duke e ditur sa e shkurtë është ajo.

Ky rast i pyetjes së Muadhit të Dërguarin, lavdërimi dhe paqja e Allahut qofshin mbi të, nga një transmetim tjetër mësohet se ka qenë rruga e tyre duke shkuar për në luftën e Tebukut. Dhe një ditë, thotë Muadhi, ndërsa ishim duke ecur, na shpërndau vapa e madhe dhe në një rast të Dërguarin, lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, kisha njeriun më afër. Aty iu afrova dhe e pyeta *"o i Dërguar i Allahut! Më trego për...!"* deri në fund të kësaj bisede mes tyre.

Ky rast të lë të mendosh se Muadhi është ndierë i pasigurt në kohë që e pyet të Dërguarin e Allahut, lavdërimi dhe paqja e Allahut qofshin mbi të, gjerë e gjatë për gjëra të shumta, që kanë mundur t'i interesojnë, nga frika se mos po angazhohet Muhamedi, lavdërimi dhe paqja e Allahut qofshin mbi të, me dikë tjetër në atë rrugë prej 700 kilometrash, të cilën, siç dihet, e kanë kaluar duke

ecur këmbë. Kjo vërehet edhe me pyetjen e madhe që shtrohet në mënyrë shumë të drejtpërdrejt. Po ashtu, për këtë argumentojnë edhe mësimet shtesë të të Dërguarit, lavdërimi dhe paqja e Allahut qofshin mbi të, për ta pyetur për to Muadhi, por duke i pranuar me shumë kureshtje. Nga kjo mënyrë, prej hadithit mësohet se si duhet të shfrytëzohet rasti, atëherë kur të jepet ai, për të mësuar gjërat madhore të jetës, kur vetmohesh me atë, prej të cilit mund të përfitosh dije, ashtu siç ka vepruar Muadhi me mësuesin e njerëzimit Muhamedin, lavdërimi dhe paqja e Allahut qofshin mbi të.

- **Pyetja e madhe, por praktika e lehtë**

Pasi i tërë angazhimi i myslimanit gjatë jetës së tij është për të shpëtuar veten nga zjarri i xhehenemit dhe ambicia e tij për të hytë në xhenet, Muadhi pyet: *"O i Dërguar i Allahut! Më trego për ndonjë vepër që më shpie në Xhenet dhe më largon nga Zjarri!"*

Është fare e qartë se Muadhi po pyet për gjëra madhore, por derisa është obligim i myslimanit të punojë për këtë synim të madh, është e logjikshme të pyetet për veprat që shpijnë deri tek ai synim. Andaj edhe i Dërguari, lavdërimi dhe paqja e Allahut qofshin mbi të, përgjigjet me këto fjalë: *"Tanimë më ke pyetur për një gjë madhështore, mirëpo ajo është e lehtë për atë që ia ka lehtësuar Allahu..."*

Ke pyetur për një gjë shumë të madhe, por jo e pamundshme, e sidomos nëse ta lehtëson Allahu është shumë e lehtë. Për këtë njeriu duhet vetëm të angazhojë veten që ta kërkojë dhe të jetë i zellshëm në kërkimin e këtij synimi madhor dhe pastaj do të jetë jo vetëm se i arritshëm, por madje edhe i lehtë. Në një hadith kudsij Allahu thotë: *"O robërit e Mi! Të gjithë jeni të devijuar, përveç atyre që i kam udhëzuar. Andaj kërkoni udhëzim nga unë, ju Udhëzoj."*

Vazhdon i Dërguari, sal-lallahu alejhi ve selem, duke i treguar veprat që shpijnë në xhenet dhe të ruajnë nga zjarri duke thënë: *"Të adhurosh Allahun dhe të mos i shoqërosh Atij askënd, të falësh Namazin, të nxjerrësh Zekatin (e pasurisë), të agjërosh Ramazanin dhe të kryesh Haxhillëkun."*

Shtyllat e Islamit të përmbledhura në këtë sqarim të shkurtër si forma të adhurimit gjithnjë e më shumë bëhen të qarta edhe më tepër duke parë rolin e tyre në trajtimin e njeriut. Allahu i ka bërë obligim për myslimanin dhe janë e vetmja mundësi për t'u afruar tek Allahu. Në një hadith tjetër kudsij, Allahu i Lartësuar thotë: *"Gjërat më të dashura për Mua, me të cilat më afrohet robi Im janë obligimet që ia kam shtruar..."*

Pra nga hadithi, shihet qartë vlera e adhurimeve të përmendura; namazit, zekatit, agjërimit dhe haxhillëkut, gjithnjë duke i paraprirë besimi i pastër dhe adhurimi i çiltër, duke iu larguar të gjitha formave të mundshme të shoqërimit dhe ortakërisë (shirkut) së Allahut të Lartësuar. Pra këto gjëra janë çelës i përcaktimit të statusit të njeriut në Ditën e Gjykimit, banor i xhenetit të jetë apo i xhehenemit.

- **Të dhëna shtesë për rrugën e gjatë**

Duke parë kureshtjen e Muadhit për të mësuar veprat e rrugës së xhenetit, i Dërguari, lavdërimi dhe paqja e Allahut qofshin mbi të, vazhdoi duke i thënë:

*"A nuk dëshiron të të shpie në dyert e hairit? "Agjërimi është mburojë. Lëmosha e shuan mëkatin ashtu sikur e shuan uji zjarrin. Namazi i njeriut në fillimin e 1/3 së fundit të natës..." Pastaj lexoi ajetet: ""Ata ngrihen prej shtretërve, duke e lutur Zotin e tyre nga frika dhe nga shpresa, dhe nga ajo që Ne u kemi dhënë (pasuria) atyre, ata japin. Pra, për ata që kanë vepruar nuk di askush për atë kënaqësi (të zemrës e shpirtit) që u është caktuar atyre si shpërblim." (Es-Sexhde, 16 dhe17)*

I Dërguari, sal-lallahu alejhi ue selem, i përmend veprat e njëjta siç duket në shikim të parë. Pra, agjërimin, lëmoshën dhe namazin e natës. Porse tani, synimi është të ndriçojë veprat vullnetare ndihmëse, gjegjësisht nafilet. Në vazhdim të hadithit kudsij të lartpërmendur, Allahu thotë: *"... dhe robi Im vazhdon të më afrohet edhe më tepër me vepra vullnetare (nafile), nga lloji i farzeve, deri sa ta Dua."* Vazhdon hadithi.

Agjërimi është mburojë. është mburojë nga zjarri i xhehenemit padyshim, por është mburojë edhe nga mëkatet, që të mbron nga zjarri edhe në mënyrë të tërthortë. Agjëruesi s'ka dyshim që e thyen epshin e tij duke abstenuar nga ushqimet dhe pijet. Ai është në gjendje edhe më të favorshme që të thyejë edhe më tepër epshet e tija për të bërë mëkate, andaj agjërimi është mburojë nga mëkatet dhe zjarri i xhehenemit.

Zgjatja e dorës të varfrit, skamnorit, të vobektit etj. në mënyrë vullnetare duke i dhënë lëmoshë është gjest human dhe i dashur tek Allahu, aq sa ta shlyejë ndonjë mëkat aq sigurt sikur që e shuan uji zjarrin.

Po ashtu edhe namazi i natës i shlyen mëkatet. Namaz ky, që nuk është obligim, por kohën e ka në mes të namazit të jacisë dhe atij të sabahut. I dërguari i Allahut, lavdërimi dhe paqja e Allahut qofshin mbi të, i lexoi këto dy ajete ku Allahu përshkruan robërit e Tij se si braktisin gjumin e tyre në pjesën e tretë të natës nga motivi i frikës nga zjarri i xhehenemit dhe i shpresës për xhenet dhe përshkruan shpërblimin e tyre. Në vazhdën e tregimit të të Dërguarit, lavdërimi dhe paqja e Allahut qofshin mbi të, për veprat dhe ndikimin e tyre, pra agjërimi është mburojë dhe lëmosha shlyen mëkatin, për namazin në 1/3 e fundit të natës nuk flet asgjë. Disa dijetarë kanë mendimin se është fjala në vazhdim të lëmoshës. Pra edhe namazi në 1/3 e fundit të natës shlyen mëkatin ashtu siç e shuan uji zjarrin. Disa thonë se kallëzuesi i kësaj kryefjale është fjalia "simbol i njerëzve të mirë". Pra namazi në 1/3 e fundit të natës është simbol i njerëzve të mirë.

- **Shkurt e qartë**

Vazhdon Muadhi në tregimin e tij lidhur me mësimet e të Dërguarit, sal-lallahu alejhi ue selem, dhe thotë:

Pas kësaj i Dërguari, lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, më tha: *"A nuk dëshiron të të informoj për bazën e çdo gjëje, shtyllën e saj dhe gjënë më të lartë të saj?" Gjithsesi, o i dërguar i Allahut – iu përgjigja.*

*"Baza e çdo gjëje është Islami, shtylla e saj është namazi, kurse gjëja më e lartë e saj është Xhihadi."*

I dërguari i Allahut, lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, në këtë mesazh të drejtuar atyre që kanë ambicien e përcaktimit për xhenet dhe frikën që të mos jenë nga banorët e xhehenemit, tregon se si të ruhen këto vlera të adhurimit, duke treguar se baza e ndërtimit të këtyre është besimi, shtylla në të cilën mbahen është namazi, kurse kulmari i mbrojtjes së këtyre adhurimeve është xhihadi.

Baza e çdo gjëje është Islami. Këtu është fjala për dëshmitë se nuk ka të adhuruar me të drejtë pos Allahut dhe se Muhamedi është rob dhe i dërguar i tij. ˡdo vepër e mirë ndonëse është e tillë, nëse nuk i paraprin besimi i pastër është e kotë, sepse e mira dhe e keqja vlerësohen nga Allahu i Lartësuar, të Cilin duhet besuar si dhe duhet besuar atë që e komunikoi shpalljen e Allahut.

Namazi është shtyllë e Islamit. Pra, baza e çdo gjëje është besimi. Mirëpo boshti kurrizor i besimit është namazi. Shihet mirëfilli se namazi përmendet për të tretën herë në këtë hadith, andaj lexuesi i këtij hadithi duhet ta meditojë mirë këtë çështje dhe ta kuptojë thellësisht rëndësinë e namazit. (këto janë dy boxe)

Xhihadi është kulmari i besimit. është mënyra e mbrojtjes dhe e avancimit të besimit. Kjo ndërtesë e përbërë prej bazës së fortë, që ishte besimi, e ndërtuar me shtyllën më të fortë, namazin, ka nevojë të mbrohet nga pika, që të mos depërtojë e t'i rrezikojë edhe themelet. Andaj ky kulm, i cili pengon "erërat", rrëmujat, stuhitë, reshjet atmosferike etj. siguron jetën e gjatë të ndërtesës, e cila shërben për udhëtarët e xhenetit. Allahu na bëftë prej tyre!

- **Fortifikimi i rrugës**

*"A nuk do të të tregojë për brumosjen e gjithë kësaj?" – më tha pastaj i Dërguari.*

*"Posi, jo o i dërguar i Allahut" - i thashë.*

*E kapi gjuhën e tij dhe më tha: "Përmbaje këtë!"*

*O i dërguar i Allahut, ne fajësohemi për atë që flasim? – e pyeta.*

*Mbettë nëna pa ty o Muadh! E kush i përmbys njerëzit në zjarr me fytyrat e tyre apo me vrimat e hundëve të tyre, përveç produkteve të gjuhëve të tyre (fjalëve të kota)."*

Shumë i çuditshëm në këtë rast është fakti se e gjithë kjo rrugë e kalimtarëve të Ahiretit, që synojnë jetën e xhenetit duke iu shmangur zjarrit të xhehenemit, edhe pse është e lehtë për ata që Allahu ua ka lehtësuar dhe se detyrat, që duhet kryer nuk janë të vështira, megjithatë ekziston mundësia që njeriu besimtar, namazfalës, zekatdhënës, agjërues e haxhi të hidhet në zjarr me fytyrën e tij për shkak të mos kontrollimit të tij ndaj gjuhës së tij. I dërguari i Allahut, lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, tërheq vëmendjen në mëkatet e mëdha dhe të vogla duke sqaruar se rreziku nga fjalët e kota, përçmuese, tendencioze, lënduese etj. është i madh sa lehtë mund ta hedhin njeriun në zjarr me fytyrën e tij.

*"Mbettë nëna pa ty"* është një shprehje që përdoret për qortim duke mos ia dëshiruar vdekjen realisht, por për t'ia tërhequr vëmendjen se gjëja për të cilën bisedohet duhet të jetë shumë e qartë.